# KOTECI I PULAVE

Ishte një fundjavë e bukur. Dielli shkëlqente. Bujari bashkë me familjen e tij po qëndronte në bahçen e bukur të shtëpisë.

Bujari e pyeti babain se, kur do t'ia blinte biçikletën me marshe, që ai ëndërronte.



-Biçikletën që do, mund të ta blej vetëm pas disa muajsh, sepse është shumë e shtrenjtë, - u përgjigj i ati.

Bujari u mërzit pak nga kjo përgjigje. Duke menduar se pas disa muajsh do të vinte pranvera dhe koha do të ishte më e mirë, i tha:

-Në rregull babi. Deri atëherë ngrohet koha, kështu që do të bëj më shumë xhiro me të.

Bujari po fluturonte nga gëzimi. Fjalët e të atit e gëzuan shumë. Ai iu lut Allahut që babai t'ia merrte sa më parë biçi-kletën me marshe.

Mori leje nga prindërit, doli nga shtëpia dhe u nis drejt par-kut. Nisi të ecë drejt tij. Kur iu afrua bahçes së zonjës Hati-xhe, që ishte fqinje me ta, dëgjoi një kakarisje pulash.

Ai u ndal, hapi derën e bahçes dhe hyri brenda. Çfarë të shikonte! Në mes të bahçes ishte një kotec i madh pulash. Bujari iu afrua kotecit me kureshtje. Pulat kakarisnin në kor.



“Me siguri, brenda duhet të ketë shumë pula.” – mendoi me vete Bujari.

U afrua më shumë dhe i erdhi rreth e rrotull kotecit. Në bahçe gjeti dhe një krande të gjatë. Pasi e mori në dorë, filloi të ngacmonte pulat nga jashtë gardhit të kotecit. Pulat filluan të kakarisin edhe më shumë. Kjo gjë po e argëtonte shumë Bujarin...



"Hej! Ka ka ka, veza është e ngrohtë, nëse nuk beson, provoje në s'përton."

Bujari pa shokun e tij Jasinin, që po kalonte nga rruga. E thirri.

-Nuk mund të vij, sepse po shkoj në park.

-Eja, eja dhe shiko, o Jasin! – i tha që larg Bujari. Është interesante dhe argëtuese.

Jasini, më në fund, shkoi. E pyeti Bujarin se çfarë po bënte aty. Në këtë çast dhe për të shuar kureshtjen, Bujari e futi kranden përsëri në kotec dhe i bëri pulat të kakarisin në mënyrë që t'i dëgjonte Jasini.

Jasini nuk e kuptoi dot se si e argëtonin kaq shumë Bujarin kakarisjet e pulave dhe i tha se ajo që po bënte nuk ishte diçka e hijshme. Bujari vazhdoi lojën e tij, pa u dhënë rëndësi fjalëve të Jasinit.



Pas një kohe të shkurtër, zëri i pulave filloi të mos dilte si më parë.

-Mund të kesh plagosur ndonjë pulë, Bujar...

-Unë mendoj se janë lodhur dhe u ka ardhur gjumi...

Jasini nuk u besoi fjalëve të Bujarit. Ai ishte i sigurt se pulat ishin dëmtuar. Kështu që dëshironte të largohej sa më parë...



-Unë po shkoj në park, po deshe, eja edhe ti...

-Tani, nuk mbeti më për t'u argëtuar. Po vij me ty në park, - tha Bujari.

Pas pak arritën në park. Bujari dëshironte të hipte në kolovajzë. Pa se aty kishin hipur fëmijë të tjerë. Ai u tha fëmijëve që të zbrisnin. Fëmijët nuk donin, ndaj kundërshtuan.



-Le të presim pak, patjetër do të na vijë radha edhe ne, Bujar...

Bujari nuk e kishte ndërmend të priste. I zbriti nga kolovajzat një nga një fëmijët.

-Jasin, tashmë, kolovajzat janë tonat. Eja të lozim!..

Në njërën hipi Jasini, ndërsa në tjetrën Bujari. Filluan të luanin.



Ndërsa fëmijët që Bujari i zbriti nga kolovajzat, u ankuan te nënat e tyre. Pas pak ata erdhën.

-Nëse i zbret edhe një herë fëmijët nga kolovajzat, do t'i themi nënës tënde. Për sot duhet të largohesh... Nuk e meriton kolovajzën!



Bujari heshti dhe u largua. Koha filloi të errësohej. Tashmë duhej të kthehej në shtëpi. Edhe Jasini ishte mërzitur shumë nga ato që kishte bërë Bujari. Pas një copë rruge që bënë bashkë, u ndanë. Secili shkoi në shtëpinë e tij.

Sapo Bujari vuri këmbën në kuzhinë, pa se nëna e tij kishte përgatitur ushqim të bollshëm.

-Mami jam shumë i uritur! Çfarë ka për të ngrënë?

-Byrek me spinaq dhe pulë të skuqur.

Kur Bujari dëgjoi fjalën pulë, iu kujtua loja që u kishte bërë pulave. Ndërkohë që po mendonte: "A thua i kam vrarë apo i zuri gjumi", papritur ra zilja e derës. Vrapo për ta hapur. Ishte babai. Ai dukej shumë i mërzitur. Bujari u shqetësua dhe e pyeti babain për gjendjen e tij. Babai nuk i përgjigjej. Bujari i thirri nënës që po përgatiste ushqimin në kuzhinë:

-Mami, erdhi babi!

Kur nëna erdhi në sallon dhe e pa bashkëshortin e saj të mërzitur, e pyeti:

-Çfarë të ka ndodhur ,kështu?!..

-Sot ka ndodhur diçka shumë e keqe...

-Babi, të lutem trego, përse je kaq i mërzitur? – i tha Bujari.

-Si mos të jem!.. Pata marrë disa pula nga fshati. I pata lënë në kotecin e bahçes së zonjës Hatixhe, ngaqë ne nuk kemi kotec. Kur u ktheva, kalova nga zonja Hatixhe, duke menduar se mos kanë bërë ndonjë vezë. Ajo më tha se pulat nuk mund të bëjnë vezë, për shkak se janë plagosur. Nuk e di se kush mund ta ketë bërë një gjë të tillë...



Bujari s'po u besonte dot veshëve. Pothuajse iu lidh gjuha nga hutimi. U largua menjëherë. Shkoi në dhomë dhe u shtri mbi krevat.

-O Zot! Çfarë kam bërë kështu!? – dhe filloi të qante.

Bujari mendoi t'ua tregonte prindërve. Por zëri i nënës e thirri:



-Bujar, ushqimi është gati. Eja në tavolinë!

Bujari, pasi lau duart dhe fytyrën, u ul në tavolinën e bukës. Sytë i kishte të skuqur.

-Përse ke qarë, more bir? – e pyeti babai.

"Mami...", - dhe filloi të qante përsëri.

-Çfarëdo që të ketë ndodhur, duhet të na tregosh se pse po qan! – i foli me dashamirësi nëna.

Bujari, me lot në sy, u tha se ai i kishte plagosur pulat. Ai u tregoi se nuk kishte pasur për qëllim t'i dëmtonte, dhe se e kishte bërë këtë gjë vetëm për lojë. Ai kërkoi falje dhe u pendua.

Prindërit u habitën shumë. Tashmë, kishte ndodhur ajo që kishte ndodhur. Pendimi i Bujarit dhe habia e familjes nuk mund të ndryshonte asgjë.

Nënën dhe babain i brengosi shumë kjo sjellje e papërgjegjshme e djalit të tyre.

Babai mori Bujarin dhe e çoi te zonja Hatixhe dhe ia tregoi të gjitha asaj.



Zonja Hatixhe i tha Bujarit se edhe pulat kanë shpirt, dhe se atë shpirt ua ka dhënë Allahu.

-Askush nuk ka të drejtë të dëmtojë ndonjë gjallesë..., - tha zonja Hatixhe.

-A do të më ndëshkojë Allahu, mua? – pyeti Bujari.



-Allahu i fal ata që pendohen dhe që nuk i përsërisin gabimet e tyre. Bujar, kërkoji falje Allahut, duke iu lutur Atij.

-Më fal, o Zot! Të premtoj se nuk do të dëmtoj më asnjë nga krijesat e Tua!

Bujari u gëzua shumë, kur pas disa muajsh pulat u shëruan dhe filluan përsëri të bënin vezë.